Mal Berisha

# NJË DITË ME VEPRIMTARIN E ÇËSHTJES TONË KOMBËTARE, Z. HARRY BAJRAKTARI, NË NEW YORK





# NJË DITË ME VEPRIMTARIN E ÇËSHTJES TONË KOMBËTARE, Z. HARRY BAJRAKTARI, NË NEW YORK

**Nga Mal Berisha**

Në vijim të punës për një serial dokumentar, këto ditë në New York pata një takim dhe një intervistë me veprimtarin e njohur të Çështjes Kombëtare, z. Harry Bajraktari, në zyrat e tij në Tarrytown, në veri të New York-ut.
Në ambientet e kompleksit të tij të punës, njeriu e ndjen veten sikur ndodhet njëkohësisht në Amerikë, në Kosovë dhe në Shqipëri. Të krijohet përshtypja sikur ndodhesh në një ekspozitë të gjallë, ku ndjehet menjëherë prania e figurave më të shquara shqiptare dhe amerikane, të cilat kanë kontribuar në formësimin e Kosovës së sotme.

## NJË SHTET I PAVARUR, DEMOKRATIK DHE I LIRË

Që në hyrje të kompleksit "Bajraktari", vizitori ndeshet me një galeri fotografike mbresëlënëse, ku paraqiten figura të shquara të historisë shqiptare, me të cilat pronari i këtij vendi identifikohet dhe frymëzohet.
Këto fotografi të çojnë thellë në kujtesën historike, deri tek Binak Alia, malësori legjendar i Malësisë së Gjakovës, i

njohur për rolin e tij të madh në historinë e lavdishme të shekullit XIX, dhe nipi i tij, trimi i paepur, Mic Sokoli.

Më pas vijnë kopertinat e librit “Një jetë midis Kosovës dhe Amerikës”, ku spikatin fotot e prindërve të z. Bajraktari, në një pamje të fisnikëruar nga tradita: babai, Metë Bajraktari, me plisin e bardhë mbi kokë, dhe nëna, me lidhëse e merhamë, të veshura sipas zakonit të Rrafshit të Dukagjinit.

Në një alternim të kujdesshëm vizual, vijojnë fotografitë ku ai është i pranishëm përkrah ideatorit dhe themeluesit të Kosovës demokratike dhe të pavarur – Presidentit Ibrahim Rugova. Ndërsa në ballë të ndërtesës valon flamuri i kompanisë, i shoqëruar me moton e gdhendur në emblemë:

**ZOTI – FAMILJA – KOMBI** - **GOD – FAMILY – COUNTRY**

Këto fjalë janë të gdhendura në flamurin dhe emblemën e kompanisë së z. Harry Bajraktari. Ato janë shkruar në dy gjuhë: shqip dhe anglisht.

Në të dy anët e emblemes janë vizatuar flatrat e shqiponjës, të cilat gjenden si në Flamurin Amerikan, ashtu edhe në atë shqiptar. Këto simbole flasin më shumë se çdo fjalë.

Ajo që e bën këtë flamur dhe emblemë edhe më të veçantë është mesazhi edukues që përcjell: Ai i drejtohet brezave të rinj shqiptaro-amerikanë, duke i udhëzuar ata të ndjekin një

rrugë të qartë vlerash, të përmbledhura në tri fjalë themelore:

ZOTI – FAMILJA – KOMBI - GOD – FAMILY – COUNTRY

Mesazh më të qartë, më të thellë patriotik dhe njerëzor nuk mund të ketë.

## VEPRIMTAR I ÇËSHTJES KOMBËTARE SHQIPTARE

Në bashkësitë shqiptare që kam pasur rastin t'i vizitoj në shtete të ndryshme të botës – që nga Turqia, Zvicra dhe Siria, e deri në Britaninë e Madhe, Irlandë dhe Shtetet e Bashkuara të Amerikës – gjithnjë kam hasur shqiptarë që zgjidhen, emërohen, apo edhe vetëzgjidhen e vetëemërohen si kryetarë shoqatash, drejtues komunitetesh, organizatorë nismash kombëtare, etj.

Kam takuar njerëz të tillë që meritojnë respekt për përkushtimin e tyre ndaj çështjes kombëtare dhe për të mirën e atdheut. Disa prej tyre janë shndërruar në figura të njohura në historinë e popullit tonë, për shkak të kontributit të vyer që kanë dhënë në dobi të çështjes shqiptare.

Në të gjitha këto udhëtime dhe takime, kam njohur vetëm një shqiptar që nuk mban asnjë titull: as kryetar, as president, as drejtues i ndonjë shoqate.
Ai iu drejtohet personaliteteve shqiptare dhe të huaja me

respektin e titujve që mbajnë – president, kryetar, ministër, senator, kongresmen, profesor, doktor, ambasador, deputet.

Por në kthim, të gjithë i drejtohen atij me një titull të vetëm, që i përmbledh të gjitha:
Zotni Bajraktari!

Në të vërtetë, veprimtaria e tij i tejkalon shpesh caqet e kontributit të shumë prej të lartpërmendurve. Ai ka arritur të shndërrohet në një pikë kthese të rëndësishme në historinë e shqiptarëve, jo vetëm në Kosovë, por edhe në vise të tjera të Ballkanit.

Ai është Harry Bajraktari!

E kam njohur z. Bajraktari në New York, që në kohën kur botonte gazetën ILLYRIA. Lidhja me këtë veprimtar të palodhur është forcuar ndër vite dhe ka ndjekur vetëm një rrugë:
atë të mbarëvajtjes së çështjes sonë kombëtare.

## MIQTË E Z. HARRY BAJRAKTARI

Do të kërkonte shumë kohë për të përmendur të gjithë emrat e personaliteteve me ndikim në strukturat drejtuese të shtetit amerikan, që nga senatorët Bob Dole dhe Alfonse D’Amato, e deri te Presidenti Bill Clinton, Sekretarja e Shtetit Madeleine Albright, Hillary Clinton dhe vetë Presidenti i sotëm, Joseph Biden.

Në këtë plejadë të shquar politikanësh amerikanë spikat marrëdhënia e z. Bajraktari me kongresmenin **Eliot Engel**, i njohur për përkushtimin e tij ndaj çështjes së Kosovës dhe asaj shqiptare në përgjithësi në Ballkan. Falë kësaj miqësie me z. Bajraktari, Engel u shndërrua në një mbështetës të fuqishëm të kauzës sonë kombëtare.

Në udhëtimet e mia të jetës, si në funksione zyrtare ashtu edhe private, kam pasur fatin të jem i pranishëm dhe dëshmitar i marrëdhënieve të tij të veçanta me Kongresmenin Engel.

“Kur mësova për historinë e popullit tuaj, dhe më pas për vlerat familjare, traditën, besën, mikpritjen, respektin midis brezave, bujarinë, mëshirën dhe dhimbjen për të vuajturit, gjeta shumë gjëra të ngjashme me ato të komunitetit prej nga vij. Ndjeva një thirrje të brendshme për t’i kontribuar kësaj çështjeje.”

Në shtator të vitit 2016, kongresmeni Eliot Engel dhe miku i tij, Harry Bajraktari, u shpallën **Qytetarë Nderi të Lezhës**. Ishte një ditë e bukur, sa për ta, aq edhe për qytetin. Fjalimi i kongresmenit, mbajtur brenda Memorialit të Heroit Kombëtar Gjergj Kastrioti Skënderbeu, ishte një thirrje për bashkimin e shqiptarëve – ashtu si dikur, nën udhëheqjen e Gjergjit tonë të madh.

Pasi foli me përzemërsi për shqiptarët, Kosovën, Harry Bajraktarin dhe rrethin e tij të ngushtë familjar – përfshirë z. Rrustem Geci – ajo iu rikthye fillimit të fjalimit dhe tha:

“Po ju kujtoj edhe një herë se Elioti dhe unë ndjehemi shqiptarë, sepse prej jush, shqiptarëve, kemi mësuar shumë. Kemi marrë dashuri, frymëzim dhe kemi parë vlera të rralla njerëzore.”

Ndikimi i z. Harry Bajraktari, përmes miqësive me njerëzit e duhur, në kohën e duhur dhe në vendin e duhur, ka ndihmuar në ndryshimin e shumë gjërave për ne shqiptarët. Këto ndryshime kanë ardhur falë një sërë faktorësh të tjerë, por gjithmonë kanë mbartur në vetvete, këtu në Amerikë, edhe "tharmin" e punës së z. Bajraktarit.

Faleminderit!

Vizita që bëmë te z. Bajraktari dhe intervista që ai na dha për një figurë të ndritur të Malësisë së Gjakovës – prej nga rrjedh edhe ai vetë – ishte një moment që do të mbetet gjatë në kujtesë dhe që tashmë është fiksuar edhe në formatin “celuloid-digjital”.

Faleminderit, z. Bajraktari, që na nderove duke u bërë pjesë e kësaj historie të lavdishme shqiptare!

